*... "Dhe gjithçka ndodh për një arsye, dhe dielli lind dhe hëna perëndon për një arsye, dhe jeta jetohet për një arsye, dhe unë kam krijuar për një arsye".....*

***Amila Feleki***

## *Prindërit*

*Prindërit shumë i dua*
*Janë gjithçka për mua,*
*Nëse unë ato s'do i kisha*
*Dhe as këtu s'do isha.*

*Ata më falin dashuri*
*Që kur nuk u zbeh,*
*Ju jeni më e ngrohta fole.*

*Ju jeni ata që për mua punuat,*
*Ju jeni ata që për ne luftuat.*

*Ju punuat për mua,*
*Tash unë po punoj,*
*Për t'iu bërë krenar,*
*E t'iu mbush me lumturi.*

*Ju falenderoj për çdo gjë*
*Që ju bëni për mua,*
*Andaj s'iu gënjej,*
*Kur ju them, Ju dua.*

## *Nënës*

*Nëna ime ty të dua,*
*Gëzimi im je për mua,*
*Je ajo që më dhe jetë,*
*Nga shtrenjta jeta.*
*Të falemenderohem me gëzim,*
*Në këtë botë, ty të dua,*
*Do të jeshë diellë e hënë,*
*Gjithmonë  për mua.*

## ***Nën dritën e hënës***

*Nën dritën e hënës*
*Për ty po mendoj,*
*Kur do vij ajo ditë*
*Që nën atë dritë,*
*Librin tim ta recitoj.*

*Drita e hënës mua më udhëzon,*
*Per atë, se çka jeta më dhuron,*
*Në mes të erësirës ajo më bën dritë,*
*Oj hënë e bukur ku po ik ?.*

*Duke menduar nën atë dritë,*
*Doli dielli që shëndrit,*
*Dhe ajo natë iku pa pritë.*

***Udhë e mbarë shkollë***

*Shkollë, unë po shkoj,*
*Ate që unë dua, atë do studioj,*
*S'dua të të them lamtumirë,*
*Pasi ti je ajo që më nxore nga një erësirë.*

*Ti do mbetesh në zemrat tona,*
*Ti na drejtove në rrugët tona,*
*Ti je shtëpija jonë e dytë,*
*Je shpresa që rrugën na e bën dritë.*

*Vitet shkuan shpejt s'dua të besoj,*
*Që do vijë ajo ditë që unë do të shkoj,*
*Mësimet e tua mua më udhëzojnë,*
*Për shkolla të larta, ato më ndihmojnë.*

*Udhë e mbarë shkollë,*
*Më s'do shihemi në shtator,*
*Edhe pse është viti përfundimor,*
*Beso që do vijë çdo vit në shtator.*

## *Fjalët e Babit*

*Fjalët e babit unë i dëgjoj*
*Atë këshillë që unë të mësoj,*
*Të mësoj për veten time*
*Të mundohem të bëj më pak gabime.*

*Këshillat kur s'do ia haroj*
*Në çdo moment do i rikujtoj,*
*Ti me tregove çka është jeta*
*Më mësove t'i kaloj ato pengesa.*

*Më the asnjëherë*
*Mos të dorzohem,*
*Të ndjek ëndrën*
*Që më bën të gëzohem.*

*Dije Babi ta kam premtuar*
*Shumë nota pesë kam për të fituar,*
*Ti me the, ti mbaj premtimet*
*Tani unë s'do e shkel fjalën time.*

## *Motra ime*

*Motra ime*
*Sje pjesë jetës time,*
*Jeta  na ndau,*
*Kur bashkë nuk na pa,*
*Te pa shpresë mua më la.*

*Kur s'të pash pasi ty, ike,*
*Sikur të të shikoja një herë,*
*Të të thërisja*
*E të të shikoja pa ndërpreré.*

*S'dua ta them që ti e le këtë botë,*
*Pasi ti mua me lë në ato lotë,*
*Isha fëmijë, kur s'të pash,*
*Por unë motër ty të thash.*

*Zemra me dhemb kur e kujtoj,*
*Që kur s'të pash, dhe kur s'do të takoj,*
*Ti shkove në parajsë,*
*Motra ime të paça*
*Gjithmonë në zemrën time.*

*Ti ke mbetur plagë në zemrën time,*
*Kur s'do të haroj e shtrenjta ime,*
*Ti më le në mendime*
*Në atë kohë kur isha fëmijë pa trishtime.*

## ***E heshtur***

*Kur unë hesht*
*Mos mendoni që ngela pa fjalë,*
*Po më vin turp*
*Se sa gjëra me ju kam ndarë.*

*Heshtja është mënyra*
*Më e mirë për të fol,*
*Andaj mos mendo*
*Se më le si të gjorë.*

*Të hesht*
*Më bën të kuptoj,*
*Se me çfar lloj njerëzish*
*Jetën kotë unë po e harxhoj.*

## ***Zëri i dëshirës***

*Një zë dëshire*
*Mua më thërët,*
*Një këshill të mirë*
*Ai mua ma jep.*

*Atë të ardhme që e ëndron*
*Pse ti po e largon,*
*Zëri i dëshirës ty të tregon,*
*Ndiqe ëndrën, bëj diçka tënden.*

*Zërin e dëshirës ti ndëgjoje*
*Për të aritur diçka ti këtë realizoje,*
*Ëndrën tënde ëndëroje*
*Ardhmërinë  një ditë fitoje.*

## ***Skena***

*Po të mësoj një poezi,*
*Në skenë me siguri,*
*Unë do ta recitoj,*
*Spektatorin që gjendet aty*
*Me vargjet e mia ta lumturoj.*

*Mundohem të shkruaj poezi,*
*Që dikur në skenë ta recitoj,*
*Të plotësoj ëndrën time,*
*Prindët t'i gëzoj.*

## ***Ndonjëherë nuk qajë***

*Ndonjëherë unë nuk qajë,*
*Brengën mbrenda vetes,*
*Mundohem që ta mbaj.*

*Dua të jem e fortë*
*E të mos dorëzohem,*
*Njerëzve dua t'iu tregoj*
*Se me kë po përballen .*

*Ndonjëherë s'dua që të qajë,*
*Sepse ndonjëherë të keqen,*
*Mbrenda vetes e mbaj.*

## ***Përmes ëndrës***

*Permes ëndres unë po shikoj,*
*Jam verbër kur për të ardhmen unë po punoj,*
*Shikoj një dritë që më jep shpresë,*
*Dhe them do e arijë për besë.*

*Përmes asaj unë imagjinoj,*
*Si të jem ajo që çdo natë e ëndëroj,*
*Gjithë mundemi të prekim realitetin,*
*Që të kemi suksesin.*

*Ti mund të flesh*
*Çdo natë duke ëndruar,*
*Por dije asgjë s'do të arish*
*Nëse ti nuk je duke punuar.*

*Mos nguro o njeri,*
*Bëhu me drejtësi,*
*Mos ri ti dembel,*
*Beso asnjëherë s'do të ketë vlerë.*

## ***Zëri i ndjenjave***

*Ndëgjo atë çfar thotë zemra,*
*Puno atë çfar të thotë mendja,*
*Ëndro atë çfar ti po mban mbrenda.*

*Jemi njerëz me ndjenja,*
*Dhe ndonjëher duhet,*
*Të ndëgjojmë*
*Atë çfar të thotë zemra.*

***Qielli blu***

*Qiellit blu unë po i drejtohem,*
*Me dëshirat e mia, unë po i referohem,*
*Mendoj sa kam ndryshuar*
*Për të ardhmen jam duke punuar.*

*Qielli blu me jep shpresa,*
*Me largon nga shumë pengesa,*
*Ri duke u menduar*
*Sa rrugë kam për të kaluar.*

*Ai qiell më duket i bardhë,*
*Më bën të ndihem si në përallë,*
*Në përallë jam duke notuar*
*Në ujra të qeta jam duke kaluar.*

## ***Koha e pa premtuar***

*Kjo kohë s'është e premtuar,*
*Një ditë prej saj ke për tu larguar,*
*Jetoje jetën me vepra të të zgjatet jeta.*

*Koha e papremtuar*
*Është kur ne jetojmë,*
*Duke  haruar se sjemi të përjetshëm*
*Në  këtë botë  për të banuar.*

## ***Lapsi magjik***

*Me lapsit magjik unë po krijoj,*
*Që dikë të lumtur të bëj,*
*E mërzinë t'ia kaloj.*

*Laps magjik më bën dritë,*
*Atë  rrugë të jetës ma shëndrit,*
*Me këtë laps jam duke shkruar*
*Një vepër time të kem krijuar.*

*Pse ne mos të jemi dikush,*
*Pse në këtë botë*
*Të mbetemi si askush,*
*E të rimë të presim nga dikush.*

## *Jeta*

*Sa e rëndë u bë kjo jetë,*
*S'ka mëshirë për njerzimin,*
*Sa do që të punojmë,*
*Në fund do gjejmë dështimin.*

*Pavarsisht çdo gjëje që na ndodh*
*Ne kur nuk dorëzohemi,*
*Edhe pse çfar do që bëjmë*
*Në fund ne lëndohemi.*

*Jeta ështe e mbushur me lumturi,*
*Por nvaret se cilën ke zgjedhur-*
*ta jetosh ti.*

*Secili njeri në botë mundohet*
*Ta ketë nje jetë te mirë,*
*Qe të jetoj një jetë të lumtur*
*Gjithkush ka dëshirë.*

## ***Fjala***

*Fjala rëndon, dikë lëndon,*
*Është e lehtë të thuash një fjalë,*
*Pa u menduar pasi që sot,*
*Shumë njerës janë duke gabuar.*

*Sa më pak njerësit mendojnë,*
*Aq më shumë flasin,*
*Pasi me shumë fjalë,*
*Të kota nga pas godasin.*

*Ka mendime që janë më të zgjuara*
*Se sa vetë njerëzit që i kanë ato,*
*Pasi që jeta na mëson,*
*Më shumë se që mund ta meritojmë.*

## *Gjithçka*

*Gjithçka rregullohet*
*Gabimi përmisohet,*
*Ndreq gabimin*
*Haroje trishtimin.*
*Gjithçka harohet*
*Momenti jetohet,*
*Gjithçka është e sotmja*
*Jetoje momentin,*
*Sepse asgjë s'ka rëndësi*
*Kur ke suksesin.*
*Gjithçka rregullohet ,*
*Për atë ditë kur punohet.*

***Ëndërat***

*Është bukur të ënderosh*
*Dhe shumë gjera të mësosh,*
*Realitetin ta kuptosh,*
*Me shpresa të mëdha të jetosh.*

*Jo giithmonë gjithçka realizohet,*
*Por pa ëndëra përsëri nuk jetohet,*
*Puno, ëndrën një ditë realizo.*

*Edhe nëse ëndra nuk  plotësohet,*
*Me punë giithçka bëhet mos dështo, puno.*

*Ëndra ështe shumë e bukur*
*Imagjinatë e lumtur,*
*Mos jeto vetem duke ëndëruar,*
*Por jeto edhe  duke punuar.*

## ***Bota me ngjyra***

*Botën me ngjyra*
*Në sytë e mi po pasqyroj,*
*Është një botë*
*Në të cilën unë po jetoj.*

*Është botë me plot lumturi,*
*Kur shikon gjithë atë bukuri,*
*Kjo bukuri është e rallë,*
*Kjo është jeta si në përallë.*

*Përmes këtyre ngjyrave*
*Ekziston  lumturia,*
*Zgjedh atë që ty të duket*
*Në këtë botë më e mira.*

## ***Bulizmi***

*Çfar fiton o njeri,*
*Kur dikënd e poshtron ti,*
*Athua vallë e ke menduar,*
*Sa mund ta kesh lënduar.*

*Fjalët që përdoren në bulizëm janë,*
*-Je i/e shëmtuar, je pa mend,*
*Si mund t'i thuash këto o njeri*
*Kur s'ke të drejtë, e as fuqi.*

*Para se të flasësh*
*Duhet të mendojmë,*
*Mos vallë dikë në këto*
*Momente po lëndojmë.*

## *Ditari im*

*Në ditar shkruaj*
*Ditët më të rëndësishme,*
*Në kalendar shkruaj për jetën time*
*E t'i shikoj se sa ka ndryshime.*

*I lë ndjenjat të më drejtojnë*
*Që të shkruaj atë që përjetoj,*
*Ditari im mua më zbërthen*
*Ato që i mba mbrenda, aty unë i them.*

*Ditet e lumtura aty i veçoj,*
*Që kur ndonjëherë të ndihem keq ti lexoj,*
*Ti lexoj ato çfar jam gëzuar*
*Që brengën e sotme për ta shuar.*

## *Aritja*

*Të arish atë që don në jetë,*
*Është  sukses i vërtetë,*
*Të fitosh pa u dorzuar,*
*Të arish duke punuar.*

*Nuk mund të arish*
*Pa u munduar,*
*Pasi që çdo gjë arihet*
*Duke sakrifikuar .*

## ***Më pëlqen të udhëtoj***

*Më pëlqen të udhëtoj*
*Veten ta qestësoj,*
*Më shumë kohë*
*Më familjen të kaloj.*

*Na bën të ndihemi mirë,*
*Kur udhëtojmë me gjithë dëshirë,*
*Shkosh ku do shkosh,*
*Vendin ku je ritur s'do e harosh.*

*Një kohë të shkurtë të udhëtosh*
*Beso vetes shumë mirë do i bësh,*
*Mendo pak sa do gëzohesh kur*
*Njerëz e vende të reja do takosh.*

*Jeta sjell rrugë të reja,*
*Por do kesh dhe shumë beteja,*
*Mundohu të lumturohesh*
*Sepse s'ia vlen të lëndohësh.*

## *Lamtumira*

*Tetë vite në shkollën fillore,*
*S'do i haroj kur bankat shkollore,*
*Vitet kaluan shpejt,*
*Sa që s'mundem as ta kuptoj.*
*Skam pasur shumë kujtime,*
*Por kam qenë gjithmonë e zoja e vetes time,*
*Mësueset kur s'do i haroj,*
*Ato dhanë mundin që dhe unë të mësoj,*
*Dhe një vit më ka mbetur,*
*Me këto mësues për tu përshëndetur,*
*Nuk mund ta imagjinoj*
*Por dijeni që kur s'do ju haroj.*

## *Shkolla ime*

*Shkolla ime sa shumë të dua*
*Sa gëzime më sjell ti mua,*
*Ti çdo gjë na mësove*
*Të paditur nuk na largove.*

*Në libra shumë gjëra mësojmë*
*Poezi  të bukura  krijojmë,*
*Shkollës e arsimtarëve*
*Të njejtat ua dedikojmë.*

## *Tragjedi*

*U bëra gati për të shkuar në shtëpi*
*Për ta pa familjen time,*
*Nuk e dija që fatkeqësia do të ndodh,*
*Në vendlinje nuk do të arrija shëndosh.*

*Nëna tek dera po më pret*
*Siç e pret nëna fëmijën e vetë,*
*Nuk e dinte që i vdekeur kam me ardhë*
*Për të ma voros trupin në var.*

*Ndër dhjetë viktima isha unë*
*Njëri prej tyre moj nëna ime,*
*Më fal që të lash me lot në sy*
*Duke më pritur në shtëpi.*

*I hapa sytë e pash që isha mblu me gjak,*
*E nuk mundesha të lëviz,*
*Nga ai çast mu mbyllën sytë,*
*Pash një dritë, e thash moj Nënë ti më prit.*

*Babë, mos u mërzit,*
*Sepse bija jote të don me shpirtë,*
*Nuk dua t'iu shoh lotë,*
*Sepse më nuk jam në këtë botë,*
*Nuk mundem me ua fshi ato lotë.*

## ***Udhë shprese***

*Në atë rrugë ku unë po ec,*
*Po e ndjej se ajo rrugë*
*Më sjell shpresë,*
*Dal në rrugë e mendoj*
*Sa plane në jetë kam të realizoj.*
*Ajo rrugë me kthesa*
*Brenda saj ka shpresa,*
*Ajo rrugë e drejtë,*
*Është e vertetë*
*Kur mos u dorëzoni,*
*Kur në një rrugë po kaloni,*
*Ju do keni pengesa*
*Por mos haroni,*
*Se s'do mbajroj kur aty jeta.*

## ***Urejtja***

*Pse të urejmë kur egziston dashuria,*
*Pse të lendojmë kur egziston lumturia,*
*Mos ure, jeto një jetë te re.*

*Çka do fitosh kur do lëndosh*
*Apo ndonjë kupë ti do fitosh?,*
*Asgjë nuk  fiton pra kur lëndon*
*Vetëm se ti po gabon.*

*Largoje zemën tënde,*
*Nga ligësia pasi ti je njeri,*
*Meriton të të falet,*
*Dhe dashuria.*

*Jetojmë jetën tonë pa ligësi,*
*Ndoshta  jeta jonë do të mbushet*
*Me plot lumturi.*

## *Vendlindja*

*Aty ku unë u linda,*
*Aty ku shtatin rita,*
*Aty ku jetën kaloja,*
*Aty  asnjëherë,*
*Nga jeta nuk u mërzita.*

*Dashuria për atdhenë,*
*Me asgjë nuk  krahasohet,*
*Vendet tjera mund ti duam,*
*Por atdheu nuk zëvendësohet.*

*Jeta kalon, e vendlindja*
*Gjithmonë mbetet në  zemër,*
*Vendi ku në fëmijëri,*
*Është më i bukuri emër.*

## ***Mësimi online***

*Ka ardhur një kohë e vështirë,*
*Mësuesi në shkollë, ne shtëpi,*
*Pandemia na e solli këtë fatkeqësi .*

*Mesimi online nuk na ndihmon,*
*Kjo  mënyrë e të mësuarit,*
*Tek  ne nuk  po ndikon.*

## *Jeta*

*Vitet kaluan shpejtë,*
*Dhe gjithçka po ndryshon,*
*Asnjëherë si dihet jetës,*
*E asgjë mos e lë për nesër.*

*Mos ia mendo të keqen askujt,*
*Sepse kjo jetë  është e shkurtë,*
*Behu i drejtë në këtë botë,*
*Dhe pse mund të zhytesh,*
*Ti  kur s'do mytesh.*

*Çdo ditë është e numëruar,*
*Dhe se çdo kush prej nesh,*
*Nga kjo botë ka për t'u larguar.*

## ***Mendimi***

*Duhet të mendohemi*
*Para se të gabohemi,*
*Duhet vepruar*
*Para se të të kenë lënduar.*

*Mendohu mirë*
*Para se të veprosh,*
*Sepse njerëz jemi*
*Mund edhe ti të gabosh.*

## *E keqja*

*Mos u bë njeri i ligë,*
*Që njerëzia të të kenë ty,*
*Gjithmonë armik,*
*Të mos kesh kur mik.*

*Bëhu njeri i mirë*
*Kur mos gënje,*
*Se vin dita të jesh*
*Njeri pa streh.*

*Ku dhe ti jeton,*
*Në një botë,*
*Ku gënjeshtra ka vlerë,*
*Më shumë se heshtja.*

## ***Falja***

*Falja është një mundësi*
*E dytë për gabimtarin,*
*Por jo çdo herë duhet të falësh*
*Sepse gabimi që është bërë*
*Mund të përsëritet pa ndalur.*

*Andaj mendohu mirë*
*Për  mundësinë që jep,*
*Sepse njerëzia mund të ta përdorin*
*Për ndonjë qëllim të keq.*

*Fal i pari sepse është mirë*
*Të lësh armiqësinë, të fillosh shoqërinë,*
*Gjithë bëjmë gabime por duhet falur,*
*Jemi njerëz, andaj mos ri turi varur.*

## *Fshati*

*Fshati është plot bukuri,*
*Ai na sjell lumturi,*
*Kur luajmë bashkë me shoqërinë ,*
*Vetëm buzëqeshje ka në fytyrë.*

*Ndoshta vendlindja ime,*
*Është vetëm një fshat,*
*Por për mua është pallat.*

*Çdo moment aty kalojmë,*
*Lozim, qeshim e bashkpunojmë,*
*Njëri- tjetrin e ndihmojmë.*

## *Beso*

*Beso në vete të kesh sukses,*
*Të  arish majen e suksesit,*
*Mos dëgjo çka thonë të tjerët,*
*Por puno për veten.*

*Ti je njeri si çdo kush,*
*Mund të mësosh e të arish,*
*Por nvaret a punon çdo ditë,*
*Motivoje veten ndërtoje jetën.*

***Drejtësia***

*Të jesh i drejtë*
*S'do të thotë*
*Se je i shtrembët,*
*Se njerëzit të marin*
*Dhe si të trembur .*

*Bëhu i drejt, o njeri*
*Fito fjalën e drejtësinë,*
*Drejtësia të ndihmon*
*Nga gabimet e telashet të largon.*

*Mos haro të drejtën*
*Trego pse gënjen,*
*Kur e di të drejtën,*
*Mos u bëj njeri i rejshëm.*

## *Gënjeshtra*

*Secili gabim që bëhet*
*Mund të përmirësohet,*
*Por prej gënjeshtrës që thuhet*
*Asgjë nuk përfitohet.*

*Ska njeri që nuk gënjen,*
*Gënjeshtra është përhapur,*
*Gjithandej ku do në botë,*
*Tani ka humbur e drejta.*

*Shkaku i gënjeshtrave,*
*Gjithmonë janë gabimet,*
*Pasi kur themi diçka,*
*Nuk i mbajmë premtimet.*

*Gënjeshtra është bërë lojë,*
*Që dikush përfiton, dikë e lëndon,*
*Por kjo është gabim,*
*Sepse gënjeshtra sjell keqkuptim.*

## *Mësimet*

*Mësimet të mësojnë*
*Por dhe pak të mundojnë,*
*Mundohu të mësosh*
*Për të ardhmen të punosh.*

*Mëso sot që nesër ti të përparosh,*
*Atë që ëndrove për atë të luftosh.*

*Mos u bëj dembel*
*Sepse kjo s'të ndihmon,*
*Vetëm se nga jeta*
*Që ti don, ajo të largon.*

*Mos e haro, puno*
*Për një qëllim,*
*Që të kesh dhe përparim.*

*Vlerso atë që ti ke*
*Qe dhe të rindërtosh diçka të re,*
*Dhe të harosh atë*
*Që ti mbrapa le.*

## *Nota pesë*

*Nota pesë më gëzon,*
*Ajo tregon se sa mëson.*
*Nota pesë përdoret në mësim,*
*Ajo është e para në testim.*
*Shumë testime kam kaluar*
*Nota pesë është e shënuar.*
*Kur mësoj notën pesë e fitoj*
*Çdo herë kur mësoj*
*Notën  pesë mundohem ta fitoj*
*Nota pesë më nxit përsëri*
*Ndaj librit të kem dashuri.*

## *Bankat shkollore*

*Në bankat shkollore,*
*Kam shumë kujtime,*
*Kam ëndërat e mia,*
*Kam jetën time.*

*Çdo gjë ështe bukur,*
*Kur në ato banka,*
*Të jesh ulur,*
*E librit ti jesh përkulur.*

*Por fatkeqsisht*
*Në ato banka s'jemi të ulur,*
*Ështe mësimi online,*
*Ai që probleme na ka shkaktuar.*

## *Dorëzimi*

*Kur ti të dorzohesh*
*Mund edhe të gabohesh,*
*Mos u dorzo, jetë të re rifillo,*
*Sepse  kjo të ndihmon,*
*Nga gbimet të çliron.*

*Bëhu i/e fortë,*
*Ekjo të ndihmon,*
*Në rrugë të drejtë*
*Ajo të shoqëron.*

*Ështe normale,*
*Që njeriu të gabon,*
*Por një mundsi të dytë*
*Njeriu e meriton.*

*Njeriu durimtar*
*S’është gabimtarë,*
*Të dorëzohesh*
*Sdo të thotë të forcohesh*
*Por të gabohesh dhe të pendohesh.*

***7 Marsi***

*Urime 7 Marsi  Mësues,*
*Edhe pse s'jemi prezent,*
*Koha e pandemisë na e ka ndaluar*
*Edhe këtë ditë për ta festuar.*

*Shpresoj t'iu kisha gëzuar,*
*Dhe me mundin, e mësimin*
*T'iu kisha respektuar,*
*Sepse në maksimum jam munduar.*

*Na jepni mësime të rëndësishme,*
*Dhe jeta i ka të arsyeshme,*
*Na mësoni pa ndalur*
*Dhe shpresoj të na keni falur.*

## ***Bora***

*Borë, moj bukuroshe,*
*Se e mbushe fushën,*
*Qoshë më qoshe,*
*Natyrën me jorganin,*
*E bardhë e mbulove,*
*Gjelbërimin nga kopshti,*
*E lagjia ime e largove,*
*Dordolecin në oborin tim, e solle,*
*Fëmijët i gëzove.*

## ***Drita nën dritare***

*Ajo dritë po depërton,*
*Dhomën time*
*Me dritë e mbulon,*
*Një ditë e re sapo fillon.*

*Një ditë e re,*
*Një shpresë e re të ndjek,*
*Atë që e ëndërova unë dje,*
*Të lë mbas shumë rufe.*

*Dritarja e pengon*
*Atë dritë të deperton,*
*Por ajo rrezet e saja*
*Nëpër qoshe i lëshon.*

## ***Mendimet***

*Hyra sot në mendime*
*Fillova të shkruaja poezinë time,*
*Mendimet me kapluan*
*Vargje duke shkruar,*
*Poezi duke krijuar.*

*Thash me vete*
*Pse të shkruaj një poezi,*
*Kur mund të bej Librin tim*
*Fillova të mendoj e poezi të krijoj.*

## ***Shpresat e thyera***

*U humba në fjalët e njerzimin,*
*Duke me drejtuar drejt dështimit,*
*Por unë s'u dorëzova,*
*Ëndëroja, shpresova, fitova.*

*Shpesh herë  jam ndier*
*E thyer dhe e zhgënjyer,*
*Zhgënjimi im mbaroi,*
*Tash dhe ëndrat i realizoj.*

*Në të kaluarën fjalët*
*E njerëzve ndikoin tek unë,*
*Duke mos e ditur kush jam unë.*

***Disa fjalë rreth veprës***

*Vepra "Çdo gjë ndodh për një arsye" përmban poezi në temave të ndryshme, por më së shumti autorja Amila Feleki prek apo trajton më shumë temën sociale apo shoqërore. Ajo rrëfen edhe ngjarje të ndryshme, në reshtat e saja e ku gjithashtu poezitë japin një mesazh apo të shfaqin një emocion dhe ndjenjë gjatë të të lexuarit të vargjeve. Ka poezi me tema të personalizuara apo tema të kushtuar ndonjë personi të veçant të autores, siç janë poezit "Fjalët e Babit", "Motra ime", "Nënës" dhe disa poezi tjera të cilat ia vlen të lexohen. Shkrimet e saja të para janë botuar tek faqja e shkollës dhe që nxitën Amilën të vazhdoj me shkrime të temave të ndryshme duke i përmbledhur tek një libër që autorja e ka titulluar "Gjithka ndodh për një arsye".*

*Merita Isaki*

*Amila Feleki është nxënësja e shkollës sonë e cila rradhitet në karvanin e nxënësve e cila boton librin e parë me titull "Çdo gjë ndodh për një arsye" si nxënëse në këtë shkollë. E vërtetë është se çdo gjë në jetë ka një shkak që më pas të pasoj një ndodhi një ngjarje një veprim, dhe ishte poezia "Bora" ajo e cila e nxiti Amilën që të vazhdoj me krijime tjera një nga një e të vijë deri te botimi i këtij libri. Dëshira dhe puna permanente po ashtu nxitën Amilën që t'i ngjitet tatëpjetës së vështirë deri në realizimin e këtij projekti. Jo rrallë herë ka patur edhe vështërsi të cilat i ka kaluar në momentin që ka shfletuar literaturën përkatse dhe është interesuar që t'i zberthej problemet që i dilnin gjatë krijimeve të vjershave të këtij libri. Vjershën e parë në këtë libër ua dedikon Prindërve, nuk lë anash as edhe arsimtarët e saj, krijon vjersha edhe për librin, shkollën etj. Reflekton mbi dukuritë dhe fenomenet që ndodhin në përditëshmëri duke u munduar të gjej dhe zgjedhje adekuate. Jeton në këtë realitet por nuk i mungojnë edhe ëndërat e saja për një të ardhme më të mirë, jo vetëm jeta personale por edhe shoqërore. I pëlqen ta parandërtoj fatin e jetës, në disa vargje dhe sikur parandjen për atë që mund ti ndodhe në një ta ardhme. Ndërton varg nga gjashtë e më shumë rrokje, po ashtu përdor strofën katër vargëshë në të shumtën e vjershave si dhe ndërton strofë me dy e më shumë se gjashtë vargje në disa krijime tjera. Përdor figura letrare të nduar- ndurshme në vjershat e saja, ato figura letrare të cilat i ka mësuar si filloriste. Shpresoj që edhe Amila do vazhdoj me krijime letrare lirike, po nuk do lë anash edhe krijimet letrare epike të cilat janë edhe synimi i së ardhmes. Libri me vjersha "Çdo gjë ndodh për një arsye" e Amila Felekit besoj se do të ketë një jehonë të mirë në rrethet tona letrare dhe do të lexohet me ëndje nga lexuesit e saj.*

*Muaxher Haruni*

*Të nderuar lexues, miq të fjalë së bukur ju falemenderoj për përkrahjen, para së gjithash përkrahjen morale, që edhe unë të arij të kem librin tim të parë me vjersha.*
*Të nderuar prind ju falemenderoj që gjithmonë më përkrahët edhe materialisht edhe moralisht deri në botimin e promovimin e këtij libri.*
*Një falemenderim edhe për Arsimtarin tim Muaxher Haruni, i cili më ka inkurajuar, përkrahur e më ka ndihmuar gjatë tërë kohës, që nga fillimi e deri në botimin e librit tim.*
*Shpresoj që ky nuk do të jetë libri im i fundit, shpresojqë edhe në të ardhmen do të merem me krijime letrare lirike. Është sfidë për mua edhe krijimi i teksteve epike, në një të ardhme do mundohem që të krioj edhe libra me krijime të tilla.*
*Shpresoj që në çdo varg të këtyre vjershave të gjeni sado pak shpresë, lumturi e veten tuaj. Asnjëherë s'duhet të lëmë anash atë çfar ne duam pasi ne jemi drejtues të dëshirës sonë dhe dëshira jonë është puna jonë. Nuk duhet vetëm të ëndrojmë por duhet të zgjohemi prej ëndrës e të prekim realitetin.*

*Amila Feleki*

***Përmbajtja***



**Amila Feleki**

Është nxënëse e klasës së nëntë në SHFK "Fan Noli" f. Trebosh, Komuna e Zhelinës. Me krijime letrare në poezi ka filluar që në klasë të gjashtë. Vjershën e parë që e ka postuar te faqja e shkollës, më 21 dhjetor të vitit 2018 ka qenë vjersha "Bora" me të cilën nis rrugëtimin e krijimtarisë së saj letrare.

"Çdo gjë ndodh për një arsye" është libri i parë i saj. Është anëtare e klubit të letrarëve të shkollës, merr pjesë në aktivitete të ndryshme shkollore. Në vitin shkollor 2020-2021, në Gara lëndore të organizuara nga "ELTAM MK" në lëndën e Gjuhës angleze arriti të kualifikohet deri në gara shtetërore.